**Mal Berisha**

# PARADOXUS ALBANICA




***RECENCË E MBAJTUR NË BIBLIOTEKËN KOMBËTARE NË PRISHTINË, DT 24 QERSHOR, 2016.***

Kam nderin dhe kënaqësinë që sot, në këtë tubim për promovimin e librit *Paradoxus Albanica*, të marr fjalën përpara kësaj audience të nderuar dhe të them dy-tri fjalë rreth vetë librit dhe njeriut të cilit i kushtohet.

Në fakt, do të thoja më së pari disa fjalë për shqiptarin e madh, patriotin – dhe pastaj intelektualin, biznesmenin e suksesshëm, familjarin – zotin Hajri Içli Kelmendi.

Por, përpara se të ndalem te kjo figurë, dua të shënoj me respekt një moment nderimi për ndarjen nga jeta të zotit Enver Tali, të cilin e humbëm disa ditë më parë. Ai ishte një patriot i madh shqiptar nga Kosova, një njeri që shumë prej nesh e kishim si vëlla, mik të mirë dhe bashkëluftëtar në betejën për Kosovën. Ishte gjithashtu mik i ngushtë i zotit Hajri Içli Kelmendi.

Baca Enver u nda nga jeta pak ditë më parë. Nderim për të, i cili ia kushtoi jetën Kosovës. Profesor Osmani i ka kushtuar një libër këtij burri të madh të çështjes sonë kombëtare, me titull: *Enver Tali, Maratonomaku i Lirisë*.

Më lejoni të them se sot, kësaj biblioteke me vlera historike, i shtohet edhe një libër që sjell një histori njerëzore shumë të çmuar për lexuesit e saj. Ky libër është si një gur i vendosur me dinjitet në mozaikun e veprave që, përmes rrëfimeve jetësore të individëve, plotësojnë kuadrin e gjerë të historisë së Kosovës.

Libri *Paradoxus Albanica*, më shumë se sa një histori familjare, fisnore apo personale, është rrëfimi i një udhëtimi përplot ngjarje të vetë Kosovës. Kjo histori lëviz e gjallë nëpër trojet shqiptare, të banuara qëmoti. Disa prej tyre kemi mundur t'i ruajmë, por disa, fatkeqësisht, jo – si ato prej nga vjen zoti Kelmendi.

Ky libër është një pasqyrë e jetës dhe veprës së zotit Hajri Kelmendi. Ai fillon me përndjekjet serbe ndaj familjes së tij, fëmijërinë në Kosovë dhe largimin e

hershëm drejt Turqisë. Rrëfimi ndjek vështirësitë e jetës, përpjekjet për t'u arsimuar, për të ndërtuar një jetë të re në një vend të huaj, sukseset në biznes, sfidat personale, krijimin e familjes dhe kontributin e tij në punë dhe vepra patriotike.

Libri sjell dëshmi për lidhjet e pandërprera me vendlindjen dhe për rolin e shquar të zotit Kelmendi në ndërkombëtarizimin e çështjes së Kosovës në Republikën e Turqisë dhe më gjerë. Ai përshkruan gjithashtu mbështetjen për çlirimin e Kosovës, përpjekjet për njohjen e Pavarësisë së saj, si dhe kontributet për demokratizimin e Shqipërisë.



Profesor Jusuf Osmani ka arritur që, përmes një parade të gjatë faktesh, të na sjellë në vëmendje një figurë kaq interesante dhe shumëdimensionale siç është zoti Hajri Kelmendi. Në këtë libër, lexuesi do të gjejë një pasuri faktesh nga jeta e Hajri Beut, dhe unë nuk dua të mbivendos konsiderata mbi to. Por do të ndalem në dy a tri momente, duke e parë atë jo thjesht si individ, por si një fenomen shqiptar. Le ta filloj nga njohja me të.

Ndryshimet demokratike në Shqipëri në fillim të viteve '90 më dhanë mundësinë që të angazhohesha në shërbimin diplomatik shqiptar, që nga viti 1992. Posti im i parë ishte ai i konsullit në Konsullatën e Përgjithshme të Shqipërisë në Stamboll. Ishte nëntori i atij viti kur, për herë të parë, nisa shërbimin tim jashtë vendit.

Pa ritreguar atë që kam përshkruar në libër – në kapitullin që profesor Osmani bujarisht më dha mundësinë ta shkruaj – dua të theksoj se pikërisht aty fillova të kuptoj se çfarë përfaqësonte Bashkësia Shqiptare jashtë vendit, në botën demokratike.

Të mësuar deri në atë kohë me një propagandë bajate, ku shqiptarët që ndodheshin jashtë vendit quheshin "Mërgata", dhe madje – edhe më keq – "Mërgata e Qyqeve", bashkëatdhetarët tanë krahasoheshin me zogj pa fole, pra me qyqe.

Në këtë kontekst, më duhej të vështroja me vëmendje çfarë ndodhte atje: kush ishin këta shqiptarë? Në të vërtetë, gjithçka që na ishte mësuar – ta besonim apo jo – përfaqësonte një stigmë të rëndë që u ishte vënë atyre. Por unë, nëpërmjet fenomenit Hajri Içli Kelmendi dhe bashkëatdhetarëve të tjerë, mësova krejt të kundërtën.

Mësova se ata, edhe pse nuk jetonin më në trojet shqiptare, nuk ishin "mërgatë" në kuptimin denigrues të fjalës, por pjesë vitale e kombit – e shkëputur, e prerë dhunshëm, me dhimbje të tmerrshme, të dëbuar me forcë nga atdheu.

Cilado qoftë arsyeja, kjo është e vërteta. Dhe kur them *atdheu*, nuk kam parasysh vetëm Shqipërinë, por të gjitha trojet etnike shqiptare.



E takova për herë të parë Hajri beun natën e 28 Nëntorit të vitit 1992, në pritjen e organizuar nga Konsullata e Shqipërisë në Stamboll për trupin konsullor. Karizmatik, i qeshur, plot energji – tek ai pashë portretin e shqiptarit të vërtetë.

Aty takova bij shqipesh të Stambollit të Madh, pasardhës të Rilindasve tanë, të Vëllezërve Frashëri. Gjeta djem dhe vajza të mrekullueshëm si: Kamil Bitish, Celalattin Olmezcan, Yahya Yeşilova, Halil Metin, Nevrus Carkaxhiu, Veton Hoxha, Elita Alo, Armend Spahiu, Jusuf Jusufi, Shefki Osmani e shumë të tjerë.

Në atë pritje festive, shqiptarët shndrisnin në sallën e Hotelit *Mercure* në Beyoğlu. Ndoshta shumëkush do të na kishte zili po të shihte vargun e pafund të buqetave të luleve të sjella nga Ten Tour, Vëllazëria Shqiptaro-Turke, Türker Nakliyat e të tjerë.

Që prej asaj nate të bukur feste për Pavarësinë, Shoqata *Türk ve Arnavut Kardeşliği Derneği* ishte për mua si Vatra e Konsullatës Shqiptare në Stamboll. Aty, thuajse çdo të premte, mblidheshim dhe kuvendonim, mendonim për Shqipërinë dhe, natyrisht, më shumë për Kosovën.

Shoqata drejtohej nga këta djem të përkushtuar, ndërsa në prapaskenë qëndronte Hajri Beu – gjithnjë i pranishëm me ndihmat dhe sponsorizimet e tij bujare.

Unë e përfundova shërbimin diplomatik në Stamboll në vitin 1997. Një vit më vonë pata fatin të punoja për dy shoqata të njohura në ShBA: Federatën Pan-Shqiptare të Amerikës – *Vatra* dhe Ligën Qytetare Shqiptaro-Amerikane.

E para ishte themeluar nga Fan Noli dhe Faik Konica, që përpara se Shqipëria të bëhej shtet. E dyta ishte krijuar në vitin 1989 nga ish-kongresmeni me origjinë arbëreshe, Joe DioGuardi, në një kohë kur Kosovës po i merreshin edhe ato pak të drejta që ia garantonte Kushtetuta e Federatës Jugosllave.

Në ShBA gjeta sërish fenomenin Hajri Içli Kelmendi. *Vatra* dhe *Liga Qytetare* mbështeteshin nga shqiptarë me biznese të suksesshme si Harry Bajraktari dhe Jim Xhema – të dy nga Kosova dhe Medvegja – dhe për të përmendur më tej: Antony Athanas e shumë e shumë patriotë shqiptarë të tjerë.

Këtu nuk është vendi të flas gjatë për *Vatrën* dhe as për *Ligën*, por paralelja midis të dyjave mendoj se është shumë kuptimplotë.



Vitet kaluan dhe mua më është dhënë mundësia të përfaqësoj Shqipërinë në Mbretërinë e Bashkuar. Në Londër gjeta simotrën e Shoqatës *Vëllazëria* të Stambollit dhe të *Vatrës* së Bostonit: Shoqatën *Anglo–Shqiptare*, e themeluar po aq herët sa edhe *Vatra*, në zemër të Anglisë.

Kjo e fundit ka një veçori – përbëhet kryesisht nga anglezë, por aty kanë milituar edhe patriotë shqiptarë si Aleksandër Duma, Bejtullah Destani e të tjerë. Në gjirin e saj, figura të shquara si Edith Durham dhe Aubrey Herbert kanë bërë histori. Sot, kjo shoqatë ka një anëtarësi të përkushtuar, me njerëz që kanë kontribuar ndjeshëm për Shqipërinë.

Ndikimi i Vëllazërisë Turko–Shqiptare në Stamboll dhe ai personal i Hajri Beut është i jashtëzakonshëm – ashtu siç e shohim në faqet e librit *Paradoxus Albanica*.

Në këtë libër pasqyrohen takime të tij me figura të ndritura të kombit turk dhe të Shtetit Demokratik të Turqisë në atë kohë – si Presidenti Turgut Özal, në një takim me Presidentin e Kosovës, Dr. Ibrahim Rugova. Teksa lexon, të vjen në mend filmi *Lost in Translation*, kur Hajri Beu përkthente për 20 minuta në turqisht ato pak minuta që Presidenti Rugova kishte folur me konçizitet në shqip.

Në vijim vjen Presidenti Sulejman Demirel me vizitën e tij në Shqipëri, i shoqëruar nga biznesmenë turq, ku Hajri Beu luante sërish rolin e ndërmjetësit me dinjitet. Nuk është pak që Presidenti i një shteti të madh si Turqia të pranojë, të paktën për një periudhë kohore ose në një moment të caktuar, një njeri si Hajri Beu si këshilltar për çështjet që lidhen me Shqipërinë.

Hajri Beu mbante lidhje të forta me patriotë të mëdhenj të kohës, si studiuesi shqiptar i mirënjohur Nexhip Alpan në Ankara. Por e njëjta gjë ndodhi edhe në Shtetet e Bashkuara të Amerikës, kur u morën vendimet historike për Kosovën.

Ishin *Vatra* dhe *Liga Qytetare Shqiptaro-Amerikane* që e sollën çështjen e Kosovës në agjendën e SHBA-së, në bashkëpunim me miq të mëdhenj të shqiptarëve si Bob Dole, Ben Gilman, Tom Lantos, Bill Clinton, Eliot Engel e shumë të tjerë.

Ishte *Vëllazëria Shqiptare* në Turqi që luftoi për të njëjtën çështje me establishmentin turk – i cili, megjithëse përballet me sfida të mëdha kombëtare brenda kufijve të vet, e njohu Kosovën si shtet.

Është *Shoqata Anglo–Shqiptare*, me President profesor Noel Malcolm, që ndikoi pranë Tony Blair dhe qeverisë së Madhërisë së Saj për të ndihmuar në çlirimin e Kosovës.

Ishte fenomeni Hajri Kelmendi, Harry Bajraktari, Antony Athanas, Aubrey Herbert, Edith Durham, Nexhip Alpan e shumë e shumë të tjerë që bënë të mundur që kombi shqiptar të njihej dhe të respektohej në botë.

Por asnjë nga këto nuk ndodhën rastësisht, si në një shkretëtirë. Pas tyre qëndronte një "infrastrukturë" patriotike e përgatitur me kohë. Ishin njerëzit tanë atje – jo "Mërgata e Qyqeve", madje as thjesht "Diaspora", siç e quajmë sot shpesh padrejtësisht – por *Bashkësia e Patriotëve Shqiptarë*, burrat dhe gratë që e shndërruan vendin ku u vendosën në një *Front të Ri të Luftës* për të mirën e atdheut.

Hajri Beu është njëri prej tyre.

Ky front nuk ishte më i lehtë sesa ai brenda trojeve. Edhe atje, jeta kishte vrullin e vet, sfidat e veta: gjuha e huaj, përshtatja fillestare me vendin e ri, ndërtimi i familjes, mbijetesa, vështirësitë ekonomike, pastaj biznesi, karriera… dhe plot e plot sfida të tjera.

Duke e parë si *fenomen* dhe jo thjesht si individ "rastin e Hajri Beut", kam dëshirë të ndaj me audiencën dy episode të thjeshta që më bëjnë të ndjehem thellësisht krenar për miqësinë me të dhe për mundësinë që kam të jem këtu sot.

1. – Si diplomat që nuk vija nga karriera, në Stamboll mësoja çdo ditë nga shefi im i zyrës, zoti Orhan Zarshati – një pasardhës i Ismail Qemalit në linjë familjare, dhe një poliglot i vërtetë. Lidhjet institucionale me Hajri Beun i mbante ai, gjë që ishte krejt normale. Por Hajri Beu nuk i njihte hierarkitë. Kjo ishte arsyeja pse ndërtuam një marrëdhënie shumë të afërt.

Afërsia me të më bënte ta admiroja edhe më shumë punën e tij, e cila shfaqej në çdo cep të Stambollit: në autobusët plot me turistë, me tabelën *TEN TOUR* në ballë.

Kisha krijuar një zakon: sa herë ndodhesha me ndonjë shqiptar apo të huaj, i tregoja me krenari – "Ja ku është Kompania e Madhe *Ten Tour*, që e zotëron zoti Hajri Içli Kelmendi. Ja ku janë autobusët e shqiptarit! Ky është *TEN TOUR*-i!"

2. – Ndërkohë që punoja në Londër, mbaja ende lidhje të afërta me Hajri Beun. Një ditë më dërgoi disa fotografi shumë të bukura nga një fermë që kishte ndërtuar në Trakia. U befasova dhe u kënaqa kur i pashë. Mendova se ishte me

pushime. Por jo – ai kishte ndërtuar atje një fermë të cilën e kishte pagëzuar me emrin “Ferma Saranda”.

3. – Po shihja në libër emrat e familjes së zotit Hajri: Arben, Lirie, Leka, Ada, Alba… Besoj nuk ka nevojë për koment.

Këtu do të flasin shumë miq e vëllezër, por unë dua ta mbyll këtu, duke ju falënderuar për vëmendjen.

Dua të falënderoj profesor Jusuf Osmanin për punën e mrekullueshme që ka bërë dhe bën, duke hedhur në shtyp biografitë e njerëzve që i janë kushtuar me mish e me shpirt çështjes sonë kombëtare.

Dua t’i uroj jetë të gjatë vëllait tonë, Hajri Içli Kelmendi, së bashku me fëmijët, nipërit dhe mbesat. Dhe më në fund, jetë të gjatë zonjës Nursen – çekrezes fatlume që u lidh me shqiptarin e Kosovës për të ndërtuar një jetë të bollshme në gjithçka: emocione, preokupime, fëmijë, nipër, mbesa, udhëtime, dashuri pa fund… dhe një Kosovë të Lirë.

Uroj më të mirën për Kosovën tonë të dashur, e cila sot është e lirë – falë mendjes së ndritur dhe vizionit të liberatorit, projektuesit të asaj që gëzojmë sot, Dr. Ibrahim Rugova; falë rezistencës së armatosur dhe gjakut të martirëve të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës; si dhe falë mbështetjes që i kanë dhënë dhe i japin burrat e gratë shqiptare të vendosur prej fatit në vende të tjera – si rasti për të cilin po flasim sot.

Faleminderit, dhe gëzuar shtatëdhjetëvjetorin, i dashur Hajri Beu!